## NIFAKU (HIPOKRIZIA, DYFYTYRËSIA)

 

**Përkufizimi i fjalës *nifak*:**

Fjala *nifak* (نفاق) gjuhësisht domethënë *fshehje e diçkaje*.

Kurse në terminologjinë fetare *nifak* domethënë: *shfaqje e Islamit dhe fshehje e kufrit dhe e së keqes*.

**Llojet e nifakut:**

Nifaku është dy llojesh:

1. Nifak i madh i besimit (نفاق اعتقادي).
2. Nifak i vogël i veprës (نفاق عملي).

**Nifaku i besimit:**

**a. Përkufizimi:**

Nifaku i besimit është kur njeriu shfaq Islamin, ndërsa fsheh në brendësinë e tij kufrin (mosbesimin).

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i nifakut e nxjerr njeriun tërësisht nga feja dhe vepruesi i tij do të jetë në shtresën më të ulët të Zjarrit.

**c. Llojet e tij:**

Ky nifak është gjashtë llojesh:

1. Përgënjeshtrimi i të Dërguarit të Allahut ﷺ.
2. Përgënjeshtrimi i ndonjë gjëje me të cilën ka ardhur i Dërguari i Allahut ﷺ.
3. Urrejtja e të Dërguarit të Allahut ﷺ.
4. Urrejtja e ndonjë gjëje me të cilën ka ardhur i Dërguari i Allahut ﷺ.
5. Gëzimi kur nënçmohet feja e Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ.
6. Urrejtja e fitores së fesë së të Dërguarit të Allahut ﷺ.

**Nifaku i veprës:**

**a. Përkufizimi:**

Nifaku i veprës është bërja e ndonjë vepre të munafikëve (hipokritëve), por duke pasur iman në zemër.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i nifakut nuk e nxjerr njeriun nga feja, por është rreptësisht i ndaluar dhe njëherazi prej mëkateve të mëdha. Bërësi i tij ka nifak dhe iman, mirëpo në qoftë se shtohet shumë nifaku, atëherë bëhet munafik i vërtetë.

**c. Shembuj për këtë lloj nifaku:**

1. Gënjeshtra: *"Kur flet gënjen"*.
2. Thyerja e premtimeve: *"Kur premton nuk e mban premtimin"*.
3. Tradhtia kur i besohet: *"Kur i besohet tradhton"*.
4. Shpërthimi gjatë grindjes: *"Kur grindet shpërthen"*.
5. Mashtrimi në marrëveshje: *"Kur bën marrëveshje mashtron"*.
6. Dembelia për të falur namazin me xhemat në xhami:

﴿إِنَّ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ يُخَٰدِعُونَ ٱللَّهَ وَهُوَ خَٰدِعُهُمۡ وَإِذَا قَامُوٓاْ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ قَامُواْ كُسَالَىٰ يُرَآءُونَ ٱلنَّاسَ وَلَا يَذۡكُرُونَ ٱللَّهَ إِلَّا قَلِيلٗا

﴾

**﴾Në të vërtetë, hipokritët përpiqen të mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë, vetëm sa për t'u dukur para botës dhe Allahun e përmendin fare pak.﴿**[1]

7. Syefaqësia në bërjen e veprave të mira:

﴿وَإِذَا قَامُوٓاْ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ قَامُواْ كُسَالَىٰ يُرَآءُونَ ٱلنَّاسَ وَلَا يَذۡكُرُونَ ٱللَّهَ إِلَّا قَلِيلٗا ١٤٢﴾

**﴾Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë, vetëm sa për t'u dukur para botës dhe Allahun e përmendin fare pak.﴿**[2]

[1] Sureja en-nisa, 142.
[2] Sureja en-nisa, 142.